# Festa e Bajramit në shtëpinë e Pejgamberit

**(paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të)**

Në një ditë të hareshme të ditëve të Medines Pejgamberike .. Në një mëngjes të një feste gëzimi .. Shtëpia pejgamberike dhe shtëpitë rreth saj përgatiteshin për të festuar Bajramin në prezencën e Pejgamberit (paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të). Të gjithë e shprehnin gëzimin e tyre për festën dhe kujdeseshin që kremtimi të bëhej gjatë kohës së prezencës së tij (paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe kjo në shenjë dashurie, malli dhe nderimi për të.

Ndërsa për atë që ndodhte në shtëpinë e tij të ndershme na tregon Aisheja (Allahu qoftë i kënaqur me të) e cila thotë: *"Ka hyrë te unë Pejgamberi (paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe aty ishin dy vajza të vogla që këndonin disa këngë nga koha e Buathit (një beteje e njohur mes fiseve medinase Evs dhe Hazrexh). Ai u shtri mbi shtrat dhe e ktheu kokën në anën e kundërt. Më pas hyri Ebu Bekri dhe më qortoi ashpër, e më tha: A po i bihet fyellit të djallit në shtëpinë e Pejgamberit (paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të)?! Pejgamberi (paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) u kthye kah ai dhe i tha: "Lëri ato." E kur Ebu Bekri largoi vëmendjen, ua bëra me shenjë atyre dyjave që të dalin dhe dolën."*

E jo shumë larg shtëpisë së tij të ndershme vazhdonte një kremtim tjetër për të cilin na tregon Aisheja (Allahu qoftë i kënaqur me të) e cila e vazhdon tregimin e saj duke thënë:

*"Ditën e Bajramit djelmoshat nga Abisinia luanin me mburoja dhe heshtat e tyre. Nuk më kujtohet se a kam kërkuar nga Pejgamberi (paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) apo më ka thënë: A dëshiron të shikosh? I thash: Po. E Ai më ngriti prapa tij dhe e vendosa faqen time mbi faqen e tij e ai iu thoshte: " Vazhdoni o Beni*

*Erfide" (llagap ky i etiopianëve). Derisa kur u mërzita më tha: A është mjaft? I thashë: Po. E më tha: Atëherë, shko."* [1]

E në një vend tjetër të afërt me shtëpinë e ndershme kishte filluar një kremtim i hareshëm i festës dhe për këtë kujdeseshin një mori fëmijësh të cilët këndonin enashide të dëlira dhe të mrekullueshme që lavdëronin Pejgamberin (paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të)

Aisheja thotë: *"Pejgamberi (paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) ishte i ulur dhe për një moment dëgjuam një zhurmë dhe zëra fëmijësh! Pejgamberi (paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) u ngrit dhe doli. Kur ja një abisinase vallëzonte e fëmijët ishin mbledhur përreth saj, e ai më tha: Oj Aishe eja shikoji. Erdha dhe e vendosa mjekrën time mbi supet e tij dhe fillova ta shikoj atë duke qenë mes supit dhe kokës së tij. E ai më thoshte: A nuk u ngope, a nuk u ngope? Ajo tha: I thosha: Jo. Me këtë kisha për qëllim të dija pozitën time te ai. Kur përnjëherë doli Umeri dhe njerëzit u shpërndanë. Pejgamberi (paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) tha: Unë i shikoj djajtë prej exhinëve dhe njerëzve se si ikin prej Umerit. Pastaj ajo tha: U largova."* [2]

Ne nuk dimë për ndonjë pjesë të këtyre enashideve dhe fjalëve të tyre, sepse ato kanë qenë në gjuhën e tyre sa që edhe Pejgamberi (paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) kërkoi shpjegim rreth tyre. Në "Musned" dhe Sahih Ibn Hiban" transemtohet nga Enes Ibn Maliku (Allahu qoftë i kënaqur me të) se: *"Abisinasit këndonin para Pejgamberit (paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe flisnin me fjalë të cilat nuk i kuptonte, prandaj Pejgamberi (paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) pyeti: Çka po thonë? I thanë: Po thonë: Muhamedi është rob i mirë."*

* * * *

Dijetarët kanë nxjerrë nga këto hadithe dobi të shumta e prej tyre:

---

[1] Buhariu dhe Muslimi në kapituj e tyre për dy bajramet të librave të tyre dhe shprehjet në këtë transemtim janë të Buhariut

[2] E transmeton Tirmidhiu.

- Burri është mirë që gjatë ditëve të Bajramit të jetë më zemërgjerë ndaj familjes së tij duke iu mundësuar atyre lloje të ndryshme të lojërave dhe punëve me anë të cilave pushojnë shpirtin dhe qetësojnë trupin. E nëse personi për shkak të pleqërisë së tij, pozitës apo personalitetit të tij nuk anon kah relaksimi dhe dëfrimi dhe kjo ndoshta është e përshtatshme për të por, të tjerët e sidomos gruaja dhe fëmijët dhe ata që janë të rinj e dëshirojnë këtë dhe anojnë kah ajo, prandaj ata duhet t'ua mundësojnë të shprehin këtë dëshirë të natyrshme brenda kornizave të asaj që e ka lejuar sheriati.
- Prej dobive është se publikimi i gëzimit në Bajrame është prej simboleve të fesë, për këtë Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) kur i ka parë dy vajzat duke kënduar nuk i ka ndaluar por, ka miratuar punën e tyre bile kur Ebu Bekri (Allahu qoftë i kënaqur me të) ka dashur t'i pengonte i ka thënë: *"Lëri ato"*. Sipas një transmetim tjetër ka thënë: *"O Ebu Bekr, çdo popull ka një festë, e kjo është festa e jonë."*. Ndërsa në librin "El Musned" transmetohet se Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) kishte thënë: *"Le ta dinë Jehudët se në fenë tonë ka hapësirë për gëzim. Unë jam dërguar me fenë e pastër në besim dhe tolerante në veprim."*
- Kuptojmë nga hadithet rëndësinë e butësisë ndaj gruas dhe përfitimit të dashurisë së saj. Ajo është e krijuar me ndjenja prekëse dhe emocione të buta. Kjo butësi arrihet duke iu përgjigjur dëshirave të saja të natyrshme dhe kërkesave të saja të zakonshme përderisa janë të lejuara. Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) ka dhënë shembullin më të mirë në këtë dhe shtëpitë e tij janë përplot me dukuri të mirësjelljes, dashurisë, afërsisë dhe besnikërisë ndaj Nënave të besimtarëve. Dhe në pamjen e afërsisë dhe harmonisë të cilën e përshkruan Nëna e besimtarëve *"Mollëza ime ishte vendosur mbi mollëzën e tij"* dhe ajo çka përmban në vete prej mishërimit emocional dhe lidhjes shpirtëror e përforcon atë se festa është rast për bashkimin e pjesëve të shpërndara të mozaikut të ndritshëm të çiftit bashkëshortor.

- Në qëndrimin e Pejgamberit (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) me Aishen (Allahu qoftë i kënaqur me të), duke e ditur pozitën, rëndësinë dhe përgjegjësitë madhore të tij, për t'ia mundësuar të kënaqet dhe të dëfrehet ka mësim për baballarët, vëllezërit dhe burrat që ta realizojnë këtë gjë tek të rejat. Për këtë Aisheja (Allahu qoftë i kënaqur me të) thoshte: *"Vlerësoni drejt nevojën e vajzave të reja për të lozur"* *d.m.th. respektoni dëshirën tonë për këtë, gjersa ndonjëra nga ne ta përfundon dëshirën e saj."* Dhe është vërtetuar nga përvoja se kufizimi ndaj gruas dhe fëmijëve dhe pengimi i tyre nga përmbushja e nevojës për relaksim dhe dëfrim kthehet me rezultate të kundërta e sidomos në rrafshin shpirtëror dhe shoqëror.
- Marrja e njeriut me lojë dhe dëfrim nuk duhet ta bëjë të harrojë programin fetar dhe edukativ me të cilin duhet të stoliset. Loja dhe gëzimi nuk arsyetojnë veprimin e gjërave të ndaluara dhe as mangësinë në kryerjen e obligimeve si dhe bërjen shkaktar për shqetësimin e ndokujt. E në këtë aludon zonja Aisheja (Allahu qoftë i kënaqur me të) në fjalën e saj: *"Etiopianët luanin me shtizat e tyre e Pejgamberi më mbuloi gjersa isha duke shikuar"* .. dhe sqaron gjithashtu më tepër kur thotë se vajzat që këndonin ishin të vogla d.m.th. nuk e kanë pas këndimin traditë por, ato ishin enashide dhe këngë të lehta ndaj të cilave sheriati është treguar tolerant sepse përshtaten me rastin.

* * * *

Bajrami në Islam nuk është festim individual sikur që nuk plotësohet me gëzimin e disa individëve të caktuar por, ai është gëzim i tërë umetit. Për këtë sheriati potencon fuqishëm që gëzimi dhe hareja të jenë për të gjithë fillimisht me njerëzit më meritor e që janë dy prindërit duke përfunduar me të tjerët me të cilët na lidh ose afërsia familjare, ose shoqëria apo fqinjësia. Këtë e sqaron: ajo në të cilën ka ardhur udhëzimi pejgamberik që të sigurohet ushqimi, i cili është një ndër elementet themelore të gëzimit, për të gjithë individët e shoqërisë islame në mëngjesin e Bajramit të Fitrit ndërsa në Bajramin e Kurbanit me atë që sigurohet nga kurbanat.

Asnjë sistem në botë nuk ka mundësi të sigurojë të varfërve ushqim në këtë mënyrë gjithëpërfshirëse, për një kohë dhe me përsosmëri sikurse që e realizon feja islame.

Për këtë njerëzit e mëdhenj dhe bamirësit prej myslimanëve kanë kuptuar se përmbushja e nevojave dhe largimi i varfërisë duhet të shoqëron çdo rast gëzimi. Bajrami është gëzim, mëshirë, dashuri dhe mbajtje e raporteve. Historia ende shënon qëndrimin e njerëzve të mëdhenj të cilëve nuk iu plotësohet gëzimi i tyre vetëm se me përmbushjen e nevojave të nevojtarëve dhe të varfërve për këtë edhe iu japin ushqim, veshmbathje dhe shpenzojnë për ta.

Më e veçantë nga të gjitha është se bajrami me kuptimet e tij të larta është rast për thirrjen e jo myslimanëve dhe njoftimin e tyre për realitetin e Islamit përmes lidhjeve "mirësjelljes" dhe kontakteve islame në të cilat na ka orientuar Zoti ynë kur thotë: *"All-llahu nuk ju ndalon të bëni mirë dhe të mbani drejtësi me ata që nuk ju luftuan për shkak të fesë, e as nuk ju dëbuan prej shtëpive tuaja; All-llahu i do ata që mbajnë drejtësinë."* (El Mumtehine: 8)

* * * *

Bajrami në Islam është simbol i lartë, i përsosur që përmbush nevojat e shpirtit dhe trupit. Bajrami vjen si kurorë e simboleve madhështore dhe llojeve të adhurimeve të mëdha të cilat i ka ligjësuar Allahu i lartësuar në Ramazan dhe muajt e Haxhit, e këto janë dëshirat e shpirtit. *"Thuaj: "Vetëm mirësisë së All-llahut dhe mëshirës së Tij le t'i gëzohen"* (Junus: 58)

Gjithashtu ekziston në festën islame çka përmbush nevojat trupore dhe animet shpirtërore drejt lojës, relaksimit dhe dëfrimit.

Për këtë në Islam është i ndaluar agjërimi i ditëve të Bajramit pasi që nuk ka hare të plotë për atë që e arrin Bajramin e ai është agjërueshëm nuk hanë dhe as nuk pinë. E ajo që aludon në realizimin e këtyre qëllimeve është transmetimi nga Enesi (Allahu qoftë i kënaqur me të) i cili thotë: *"Pejgamberi (paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) kishte ardhur në Medine e ata kishin dy ditë në të cilat luanin, e Pejgamberi (paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin*

*mbi të) tha: " Allahu ua ka zëvendësuar me dy ditë më të mira: Ditën e Bajramit të Fitrit dhe atë të Bajramit të Kurbanit."* [3]

Ibn Xheriri kur përmend ngjarjet e viti të dytë sipas hixhretit: "E në këtë vit Pejgamberi (paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) e fali namazin e Bajramit dhe doli me njerëzit në musal-la (vend i posaçëm për faljen e namazit të Bajramit). E ky ishte namazi i parë i bajramit të cilin e kishte falur."

Për këtë umeti Islam u vetë mjaftua me përsosmërinë e ligjit të tij dhe plotësimin e dhuntisë ndaj tij. Allahu i lartësuar thotë:
*"E mos pëlqe epshet e tyre e të largohesh nga e vërteta që të erdhi. Për secilin prej jush, Ne caktuam ligj e program (të posaçëm në çështje të veprimit)."* (El Maide:48).

* * * *

Jeta pejgamberike e ndershme ishte në tërë ditët dhe momentet e saj ditë feste dhe momente gëzimi dhe hareje për çdokënd që shoqërohej me të dhe udhëzohej me dritën e fesë së tij. Për këtë tubimet e Pejgamberit (paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) kanë qenë të rrethuara me vizitorë të nacionaliteteve dhe moshave të ndryshme: Delegacione dhe pari, grupe dhe udhëheqës, gra të cilat mësonin dhe pyetnin, pleq, të rinj dhe fëmijë secili nga këta e mori pjesën e tij nga kjo dhunti u dhuruar.

Kjo dhunti do të mbetet në dispozicion të njerëzimit deri në ditën e Gjykimit. Në të vërtetë fiton dhe triumfon ai që ecën sipas metodologjisë pejgamberike të ndershme dhe pason udhëzimin dhe synetin e tij. Allahu i lartësuar thotë:

*"Është e vërtetë se All-llahu u dha dhuratë të madhe besimtarëve, kur ndër ta nga mesi i tyre dërgoi të dërguar që atyre t'u lexojë shpalljen e Tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë Kur'anin dhe sheriatin, edhe pse, më parë ata ishin krejtësisht të humbur."* (Ali Imran: 164)

[3] E transmeton Ebu Davudi dhe Nesaiu.

E lus Allahun për të gjithë jetë të mirë në këtë botë dhe tjetrën dhe paqja dhe mëshira qofshin për pejgamberin tonë, Muhamedin.